WIKIPEDIA

# Gjuha serbe

**Gjuha serbe** ose **serbishtja** (serbisht српски/*srpski*) është njëri nga versionet e gjuhës së sllavëve të jugut, grupit qendror, që përfshin edhe kroatishten dhe boshnjakishten. Flitet nga serbët në Serbi, Bosnjë e Hercegovinë, Mal të Zi, Kosovë e vende të tjera. Është gjuhë zyrtare e të gjitha shteteve të lartpërmendura.

Serbishtja shkruhet me dy alfabete: atë cirilik serb (српска ћирилица) dhe atë latin (*srpska latinica*).

| Serbisht | |
|---|---|
| **Flitët në** | Serbi, Mal të Zi dhe Kosovë |
| **Vendi** | Serbi, Mal të Zi, Kosovë, Maqedoni, Bullgari, Bosnja dhe Hercegovina, Hungari, Romani, Kroaci, Greqi, Shqipëri |
| **Folësit** | |
| **Përgjithshëm** | 9 milion[1][2] |
| **Taksonomia** | |
| **Filogjeneza** | Gjuhët indo-evropiane<br>Gjuhët sllave<br>Gjuhët sllave jugore<br>Gjuha serbokroate<br>**Gjuha serbe** |
| **Kodet e klasifikimit** | |
| **ISO 639-1** | sr |
| **ISO 639-2** | srp |



## Përmbajtja



## Alfabeti

Serbishtja shkruhet me dy alfabete : atë cirilik serb (српска ћирилица) dhe atë latin (*srpska latinica*) me 30 shkronja si me poshtë :

**А а Б б В в Г г Д д Ђ ђ Е е Ж ж З з И и Ј ј К к Л л Љ љ М м**
A a B b V v G g D d Đ đ E e Ž ž Z z I i J j K k L l Lj lj M m

**Н н Њ њ О о П п Р р С с Т т Ћ ћ У у Ф ф Х х Ц ц Ч ч Џ џ Ш ш**
N n Nj Nj O o P p R p S s T t Ć ć U u F f H h C c Č č Dž dž Š š

## Shqiptimi

| cirilik | latin | Alfabeti fonetik | Përshkrimi |
|---|---|---|---|
| А а | A a | /a/ | si *a* në shqip |
| Б б | B b | /b/ | gjithmonë e zëshme; si *b* në shqip |
| В в | V v | /ʋ/ | gjithmonë e zëshme; e përafërt me *v* në shqip |
| Г г | G g | /g/ | gjithmonë e zëshme; si *g* në |

| | | | |
|---|---|---|---|
| | | | shqip |
| Д д | D d | /d/ | gjithmonë e zëshme; si *d* në shqip |
| Ђ ђ | Đ đ | /dʑ/ | e përafërt me *gj* në shqip |
| Е е | E e | /ɛ/ | si *ae* në shqip |
| Ж ж | Ž ž | /ʒ/ | si *zh* në shqip |
| З з | Z z | /z/ | si *z* në shqip |
| И и | I i | /i/ | si *i* në shqip |
| J j | J j | /j/ | si *j* në shqipe |
| К к | K k | /k/ | si *k* në shqipe |
| Л л | L l | /l/ | si *ll* në shqip |
| Љ љ | Lj lj | /ʎ/ | e përafërt me *l* në shqip |
| М м | M m | /m/ | si *m* në shqip |
| Н н | N n | /n/ | si *n* në shqip |
| Њ њ | Nj nj | /ɲ/ | si *nj* në shqip |
| О о | O o | /ɔ/ | si *o* në shqip |
| П п | P p | /p/ | si *p* në shqip |
| Р р | R r | /r/ | si *rr* në shqip |
| С с | S s | /s/ | si *s* në shqip |
| Т т | T t | /t/ | si *t* në shqip |
| Ћ ћ | Ć ć | /tɕ/ | e përafërt me *q* në shqipe |
| У у | U u | /u/ | si *u* në shqipe |
| Ф ф | F f | /f/ | si *f* në shqipe |
| Х х | H h | /x/ | e përafërt me *h* në shqip |
| Ц ц | C c | /ts/ | si *c* në shqip |
| Ч ч | Č č | /tʃ/ | si *ç* në shqip |
| Џ џ | Dž dž | /dʒ/ | si *xh* në shqip |
| Ш ш | Š š | /ʃ/ | si *sh* në shqip |

# Referimet


1. ^ *Encyclopedia of Language and Linguistics*, 2nd ed.
2. ^ Ethnologue, *Serbian* (https://www.ethnologue.com/language/srp)

